# Kur fillon tekbiri në Bajramin e Fitrit dhe kur mbaron?

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2009 - 1430

islamhouse.com

# ﴿ متى يبدأ التكبير في عيد الفطر ومتى ينتهي؟ ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Kur fillohet me tekbirin ditën e Bajramit të madh dhe kur mbarohet?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

Allahu i lartësuar ua ka ligjësuar robërve të vet që në fund të muajit të marrin tekbire. I Lartësuari thotë:

*"Që të plotësoni numrin, të madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falenderoni."* (El Bekare: 187) Të madhëroni Allahun d.m.th.: Ta madhëroni Atë me zemrat dhe gjuhët e juaja. E kjo kryhet përmes shprehjeve të tekbirit.

Kështu që themi: *Allahu Ekber, Allahu Ekber. La ilahe il-Allah. Allahu Ekber, Allahu Ekber Ve lil-lahil Hamd.*

(Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi. Nuk meriton askush pos tij Adhurimin. Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi. Dhe Allahut i takon falënderimi.)

Ose marrim tekbir tre herë: *Allahu Ekber, Allahu Ekber, Allahu Ekber. La ilahe il-Allah. Allahu Ekber, Allahu Ekber Ve lil-lahil Hamd.*

Tërë kjo është e lejuar.

Tekbiri është synet te shumica e dijetarëve dhe është synet për burrat dhe gratë, në xhamia, shtëpia dhe tregje.

Burrat e thonë me zë të lartë, ndërsa gratë me zë të ulët duke mos e publikuar, sepse gruaja është e urdhëruar ta ulë zërin e saj. Për këtë thotë Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahu qoftë mbi të):

*"Kur t'iu ndodh diç në namazin tuaj atëherë burrat le të thonë subhanAllah ndërsa gratë le të bëjn tasfik.(t'i mëshojnë me dorën e djathtë pjesës së sipërme të dorës së majtë)."*

Prej kësaj kuptojmë se gratë e ulin zërin gjatë tekbirit ndërsa, burrat e publikojnë atë.

Fillimi i tekbirit është me perëndimin e diellit në natën e Bajramit. Kjo me rastin kur të kuptohet hyrja e muajit tjetër para perëndimit si p.sh. kur të plotësohet muaji tridhjetë ditë apo të vërtetohet se është parë hëna e re e muajit Sheval. E koha e tij përfundon kur të fillojnë njerëzit ta falin namazin e Bajramit.[1]

Imam shafiu në librin e tij El Umm thotë: "Allahu i lartësuar për muajin e Ramazanit thotë: "..." e kam dëgjuar një dijetar të Kuranit të cilit i besoj duke thënë: *"Të plotësoni numrin"* është për qëllim numrin e agjërimit të muajit të Ramazanit dhe *"Të madhëroni Allahun"* kur ta plotësoni për atë që u ka udhëzuar. E plotësimi i tij arrihet me perëndimin e diellit në ditën e fundit të ditëve të muajit Ramazan."

E pastaj ka thënë Shafiu: "Kur ta shohin hënën e re të Shevalit e preferoj që njerëzit të marrin tekbire së bashku apo individualisht në xhami, tregje, rrugë, shtëpi qofshin udhëtarë apo vendas apo në çfarëdo gjendje që janë dhe kudo që janë. Dhe të publikojnë tekbirin dhe të vazhdojnë me tekbire gjersa të arrijnë te musal-la (vendi i faljes së Bajramit) si dhe pas arritjes gjersa të del imami për ta falë namazin e pastaj e lënë tekbirin.

Pastaj ka transmetuar nga Seid b. El Musejjeb, Urvetu b. Zubejr, Seleme b. Ebi Abdirr Rrahman se ata merrnin tekbir natën e Bajramit në xhami dhe e publikonin tekbirin.

- Transmetohet nga Urvetu b. Zubejr dhe Ebi Seleme b. Ebi Abdirr Rrahman se: "Ata e thonin tekbirin me zë të lartë kur arrinin në mëngjes te musal-la."
- Transmetohet nga Nafi b. Xhubejr se: "Ai e thoshte tekbirin me zë të lartë kur arrinte në mëngjes te musal-la ditën e Bajramit."
- Transmetohet nga Ibn Umeri se: "Shkonte te musal-la ditën e Bajramit kur dilte dielli. Dhe ai merrte tekbir gjersa arrinte te musal-la ditën e Bajramit e pastaj merrte tekbir edhe në musal-la derisa të ulej imami e atëherë ai e linte tekbirin." [2]

[1] Shiko "Mexhmuul Fetava li Ibn Uthejmin": 16/ 269 -272.
[2] Shkurtimisht prej "El Umm".